**Dr. Musli Vërbani**

# TREGIME NGA JETA E MUHAMEDIT A.S.

## Planprogrami i muslimanit të vogël

**OSLO 2009**

# E DUA MUSLIMANIN QË TË JETË:

1. Atdhetar
2. Besimtar i sinqertë
3. Cilësor
4. Çlirimtar
5. i Dashur për të gjithë
6. i Dhembshëm për të gjithë
7. Edukues i shoqërisë
8. i Ëmbël në kuvendime
9. Falenderues i Allahut
10. i Gëzuar dhe i lumtur
11. Gjenerator i të mirave
12. Hero në beteja
13. Ideator i zgjidhjes së problemeve
14. Jetësues i veprave të mira
15. Kureshtar për dije
16. i Lumtur
17. Llogaritar i punëve të veta
18. Mënjanues i të këqijave
19. Ndihmëtar i të varfërve
20. Njerëzor
21. Objektiv
22. i Pa thyeshëm si shkëmb
23. Qëndresë si Feniksi
24. Revolucionar
25. Rregullues i marrëdhënieve shoqërore
26. Simbol dhe sypatrembur
27. Shembulltyrë për të tjerët
28. Tejkëqyrës i problemeve
29. i Thjeshtë, modest
30. Udhërrëfyes i së drejtës e i të vërtetës
31. Vullnetmirë
32. Xixëllonjë i shpresave
33. Xhevahir
34. Yll
35. Zemërbutë dhe
36. Zhdukës i së keqes e zhvillues i së mirës

*Dr. Musli VËRBANI*

**“Lutju Zotit dhe thuaj: “O Zoti im më shto dituri”**

Kurani

**“O Zoti im më pajis me dituri të dobishme,**

**më jep furnizim të begatshëm,**

**m’i prano veprat e mia”.**

Hadithi

# Hyrje

- Transmetohet se Omeri r.a. ka thënë:

Një ditë, teksa po rrinim te i dërguari i Allahut, u shfaq një njeri me tesha shumë të bardha e me flokë shumë të zinj. Në të nuk vëreheshin shenja udhëtimi dhe asnjëri prej nesh nuk e njihnim. Pasi u ul pranë të dërguarit a.s.v.s duke i mbështetur gjunjtë mbi gjunjtë e tij, e i vuri duart mbi kofshën e tij, e pyeti:

"O Muhamed, më thuaj ç'është Islami?"

Muhamedi a.s iu përgjigj:

"Islami është:

- të dëshmosh se nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguar i Tij.
- të falesh namaz
- të japësh zekat
- të agjërosh ramazan
- të kryesh haxh në Kabe, po pate mundësi."

- Ai njeriu tha "fole drejt". Ne u çuditëm si njëherë po e pyeste e mandej po ia vërtetonte përgjigjen.

- Më pas e pyeti: "Më thuaj ç'është Imani". Muhamedi iu përgjigj:

  "Imani është të besosh në Zotin, në melaqet, në librat, në të dërguarit e Tij, në ditën e mbramë dhe në caktimin (parapërshkrimin) e Tij për të mirën e për të keqen".
- Ai njeriu pasi ia vërtetoi përgjigjen "fole drejt", pyeti prapë: "Më thuaj qështë Ihsani-Mirësia"
  Muhamedi a.s iu përgjjigj: "TA adhurosh Zotin sikur tA shihje, sepse, ndonëse ti nuk E sheh, Ai të sheh ty".
- E pyeti gjithashtu "Ç'është çasti i Kijametit". Muhamedi a.s iu përgjigj: "Për këtë ai që po pyetet nuk di më shumë se ai që po pyet".

Ai njeriu, pas kësaj përgjigjeje, pyeti “Atëherë më trego për shenjat e Kijametit”.
Muhamedi a.s iu përgjigj:

- “Kur robëreshës fëmija t’i bëhet zonjushë
- Kur të shihen barinjtë, këmbëzbathur, të zhveshur e të mjerë, teksa garojnë pas ndërtimit të godinave të mëdha”.
- Ai njeriu shkoi pastaj e unë mbeta i habitur. Muhamedi a.s më tha: “O Omer a e njohe atë që po më pyeste”. – Allahu dhe i dërguari i Tij e dinë më së miri-, iu përgjigja. Muhamedi a.s më tha: “Vërtet, ky ishte Xhibrili, erdhi për të jua mësuar fenë tuaj”.”.

( MUSLIMI )

# BIRI I DY KURBANAVE

Thotë Muhamedi a.s.:

***"Unë jamë biri i dy kurbanave"***

Kurban d.m.th. m'u sakrifiku vetëm për Allahun, apo m'u bë viktimë vetëm për me fitu kënaqësinë e Allahut.

- Stërgjyshi i Muhamedit a.s. Ismaili e ka dorëzu veten dhe ka dëshiru të bëhet kurban për Allahun, mirëpo Zoti i Madhëruar në vend të tij urdhëroi të bëhet kurban një dash.
- Babai i Muhamedit a.s. - Abdullahu ka qenë dashtë të bëhet kurban. Mirëpo Abdul Mutalibi në vend të tij i bëni kurban njëqind deve.

Ibrahimi a.s. ishte pejgamber. Ëndërrat e pejgamberëve janë të vërteta. Një ditë ai sheh ëndërr duke e bë kurban djalin e tij, Ibrahimi e kuptoi se është urdhër i Zotit, mirëpo për këtë dëshiroi të merrte leje edhe prej djalit të tij.

O djali im tha Ibrahimi. Unë vazhdimisht po shoh ëndërr duke të bërë kurban. Më trego si të veproj. Ismaili a.s. i tha: "O baba im, vepro ashtu si sheh ëndërr se ëndërra për ty është urdhër prej Allahut. E nëse Allahu deshiron, unë do të duroj".

Ibrahimi a.s. e mori djalin e dërgoi në shkretëtirë e rrëzoi për tokë dhe e pregaditi me bë kurban.

Në atë moment paraqitet Xhebraili me një dash e i thotë Ibrahimit: Ti endrrën e realizove. E për shpërblim merre dashin dhe preje kurban.

Kaluan gjenerata e gjenerata, brez pas brezi drita e Muhamedi a.s. u përcjell deri te babai i Muhamedit a.s. Abdullahu.

Abdullahu ishte djali i Abdul Mutalibit. Abdul Mutalibi kishte parë ëndërr se do të ketë dhjetë fëmijë, do ta zbulojë burimin e ujit zem-zem, dhe në fund njërin djalë do ta bëjë kurban.

Vërtete ndodhi ashtu, lindi dhjetë fëmijë dhe e zbuloi burimin e ujit zem-zem, i kishte mbetë vetëm ta bënte njërin djalë kurban.

Abdul Mutalibi hudhi short se cilit do ti bie shorti për me pre kurban. Shorti i ra Abdullahut. Abdullahun baba e donte më së

shumti, i dhimbej shumë, shkoi te një falltore që të bëjë zgjidhje që ta shpëtonte.

Ajo i tha hudhe shortin e Abdullahut me dhjetë deve, nëse i bie shorti Abdullahut, atëher vazhdo deri sa të bie shorti në deve. E pastaj mblidhi numrin e shorteve dhe po aq deve preji kurban.

Ashtu edhe veproi, dhjetë herë hudhi short, dhjetë herë i ra Abdullahut, ndërsa herën e fundit i ra deveve. Kështu Abdul Mutalibi njëqind deve i bëri kurban vetëm për ta shpëtuar djalin e tij Abdullahun i cili e kishte dritën e Muhamedi a.s.

Për këtë arsye ka thënë Muhamedi a.s.

***“Unë jam biri i dy kurbanave”***.

PYETJE:

1. *Biri i kujt është Muhamedi a.s.?*
2. *Kush është stërgjyshi i Muhamedit a.s.?*
3. *Kush është babai i Muhamedit a.s.?*
4. *Kush është gjyshi i Muhamedit a.s.?*
5. *A janë të vërteta ëndërrat i pejgamberëve?*
6. *Çfarë ëndërre kishte pa Ibrahimi a.s.?*
7. *Çka i tha Ibrahimi a.s. Ismailit?*
8. *Çka i tha Ismaili babës së tij?*
9. *Çka i tha Xhebraili Ibrahimit a.s.?*
10. *Si ka lindë drita e Muhamedit a.s.?*
11. *Kush ishte Abdullahu?*
12. *Çfar ëndërre kishte pa Abdul Mutalibi?*
13. *A iu realizu ëndërra Abdul Mutalibit?*
14. *Kur e hudhi shortin Abdul Mutalibi. Kujt i ra shorti?*
15. *Çka i tha falltorja Abdul Mutalibit?*
16. *Sa herë i ra shorti Abdullahut e sa herë deveve?*
17. *Sa deve i beri kurban Abdul Mutalibi për ta shpëtuar Abdullahun?*
18. *Çka kishte në trup Abdullahu?*

# MARTESA E ABDULLAHUT ME EMINËN

Abdullahu ishte djalë i ri, i pashëm, trim dhe kishte virtyte të mira. Shumë vajza kishin dëshirë të martoheshin me të sepse përpos këtyre virtyteve të mira ai e kishte në fytyrë edhe dritën e Muhamedit a.s.. Mirëpo Abdul Mutalibi e zgjodhi për Abdullahun vajzën fisnike Eminen e cila ishte e bija e Vehbit.

Pasi u martu Abdullahu me Eminen drita e Muhamedit a.s. kaloi prej Abdullahut në Eminen. Eminja mbeti shtatzënë. Pasi kaluan tre muaj kur ajo ishte shtatzënë Abdullahu u nis për tregti në drejtim të Sirisë. Duke u kthyer nga Siria për në Mekë Abdullahu u ndal te shtëpia e Beni Nexharit në Medinë ku edhe ndërroi jetë.

Abdul Mutalibi kur mori vesh se djali i tij kishte vdekur u mërzit shumë sepse e donte Abdullahun pa masë. Po ashtu u mërzit edhe Eminja.

Që të dy dëshironin që të lindë djalë që ta zëvendësojë Abdullahun.

PYETJE:

1. *Cilat ishin virtytet e Abdullahut?*
2. *Kush ishte Eminja?*
3. *Pse e zgjedhi Abdul Metalibi Eminen për djalin e tij?*
4. *Ku kaloi drita e Muhamedi a.s. prej Abdullahut?*
5. *Ku ka ndërrue jetë Abdullahu?*
6. *Çka dëshironin Abdul Mutalibi dhe Eminja kur dëgjuan se Abdullahu ka ndërrue jetë?*

# LINDJA E MUHAMEDIT A.S.

Eminja jetonte me mall e me shpresë se do të lindë djalë. Ishte mëngjes. Ditë e **martë 12 Rebiul Evel** viti **571**.
Eminja lindi djalë. U gëzua pa masë.
Shërbëtori me të shpejtë shkoi te Abdul Mutalibi duke i thënë: Eminja ka lindë djalë. Urime. Gëzohu se Eminja ka lindë djalë.

Abdul Mutalibi u gëzua shumë (ftoi kurejshët i pyeti, si ta quaj djalin. Secili thonte emër çka nuk i përshtatej Abdul Mutalibit dhe vetëm e tundëte kokën dhe nuk pranonte. Në atë moment ndëgjon një zë: "Emroje Muhamed, emroje Muhamed". Pse ky djalë do të jetë i lavdëruar gjithmonë. Do të lavdërohet dhe do të falënderohet prej gjithë popujve.
Abdul Mutalibi pa hamendje u tha të gjithëve, kjo foshnje e ka emrin Muhamed.

Kur lindi Muhamedi a.s. shtëpia e Eminës u mbush me dritë nga të gjitha anët. Trupi i tij shkëlqente. Ra në sexhde iu përkul Zotit, ndërsa drita e tij shpërndahej nga të gjitha anët.
Kur arriti Abdul Mutalibi, me lot në sy, lot të gëzimit dhe përmallimit e thirri Muhamed dhe tha ketij fëmiu do ti kushtojmë kujdes të madh dhe do ta ruajmë si është më së miri.

PYETJE:

1. *Kur ka lindë Muhamedi a.s.?*
2. *Si veproi Abdul Metalibi kur dëgjoi se Eminja ka lindë djalë?*
3. *Çka dëgjoi Abdul Mitalibi dhe çka d.m.th. fjala Muhamed.?*
4. *Çka ndodhi me shtëpinë e Eminës kur lindi Muhamedi a.s.?*
5. *Çka bëri kur lindi Muhamedi a.s.?*

# FATMIRËSIA E HALIMËS

Arabët kishin shumë zakone. Një prej zakoneve kryesore ishte se kur lindnin fëmijët në qytet i dërgonin në majet e larta të fshatrave. Këtë e bënin se në fshat ajri ishte i pastër, uji i kthjellët, por mbi të gjitha fëmija e mësonte dialektin e pastërt Arab, theksin e kulluar Arab. Kështu fëmija e mësonte gjuhën e pastërt arabe dhe trupi i tij që në fillim kalitej dhe bëhej i fortë.

Gratë e fshatrave kur i merrnin fëmijët për me u kujdesë, për fëmijët merrnin edhe shpërblim të mirë. Kështu kur shkuan në Mekë, asnjëra prej grave nuk e merrte Muhamedin fëmijë, se e dinin se ai është jetim. E për jetimin nuk ka kush paguan, por edhe nëse paguan, paguan pak. Në mesin e grave ishte edhe Halime Bin Sead.

Ajo e pranoi Muhamedin a.s. me dëshirë. Ajo ishte e kënaqur edhe me pak. Me rëndësi ishte për Halimen mos të kthehej duar thatë në fshat.

PYETJE:

1. *Cili ishte njëri prej zakoneve kryesore të arabëve?*
2. *Pse arabët i dërgonin fëmijët në fshatra?*
3. *Çka fitonin gratë e fshatrave kur i merrnin fëmijët e qytetit nën kujdes?*
4. *Psë gratë nuk e merrnin për kujdesje Muhamedin a.s?*
5. *Cila prej grave e mori Muhamedin a.s.?*
6. *Pse e mori Halimja Muhamedin a.s.?*

# MUHAMEDI A.S. I SJELLË TË MIRA HALIMES

Halimja ishte grua e varfër. Ajo e kishte një gomar, rruga për në fshat ishte e largët e muzgu ishte afruar. Mirëpo për fat të mirë gomari i tejkaloi të gjithë tjerët, ecte me shpejtësi të madhe, thuaja se nuk prekte nëpër tokë. Në atë moment Halimja e kuptoi se foshnja Muhamed ishte e bekueme.

Kur arriti në tendën e saj ku ishte burri i saj “Harrithi” dhe bija e saj Shejma, filloi ti jep qumsht nga gjiri i saj, kur e sheh se gjiri i saj është plot qumsht, ndërsa më parë kishte pasur më pak qumsht.

Filloi zemra e saj të pëlcas nga gëzimi, u bind me të vërtetë se foshnja do ti sjellë shumë të mira.

Ditët kalonin e shtëpia e Halimes lulëzonte, filloi lumturia në shtëpinë e saj, bagëtia plot qumsht, ajo gjithnjë e kuptonte se të gjitha të mirat në shtëpinë e saj ishin për shkak të foshnjës Muhamed.

Kur kaluan dy vite Halimja e mori foshnjen dhe e dërgoi te Eminja dhe kërkoi prej saj që ta merrte nën kujdesje edhe dy vite tjera. Eminja në filim nuk deshi të pranonte, mirëpo kur e pa se foshnja ishte e shëndoshë dhe kishte pasur dobi pse ishte rritur në fshat e lejoi edhe për dy vite tjera.

PYETJE:

1. *Çka kuptoi Halimja prej foshnjës?*
2. *Cilat ishin të mirat e Muhamedit a.s. kur shkoi në shtëpinë e Halimes?*
3. *Si veproi Halimja me Muhamedin a.s pas dy viteve?*

# XHEBRAILI IA PASTRON ZEMRËN MUHAMEDIT A.S.

Muhamedi a.s. si foshnje i mbushi katër vite. Luante me fëmijët në shkretëtirë. Me Muhamedin a.s. luante edhe motra e saj nga gjiri Shejma.

Një ditë Shejma e pa një rast shumë të çuditshëm. Derisa Muhamedi a.s. luante, e marrin atë dy njerëz me rroba të bardha. E shtriejnë për toke Muhamedin a.s., ia hapin krahërorin dhe e operojnë. Nga gjoksi i Muhamedit a.s. nxjerrin një pikë të zezë. Ia pastrojnë zemrën me ujë të xhenetit (zem-zemit). Dhe përsëri largohen pa gjurmë dhe e kthejnë Muhamedin a.s. si kishte qenë më parë.

Këtë ngjarje Shejma ia tregoi Halimes. E Halimja pastaj ia tregoi Emines dhe Abdul Mutalibit.

Të gjithë e kuptuan se Muhamedi a.s. një ditë do të jetë njeri me virtyte të larta dhe të pastërta.

PYETJE:

1. *Kur i mbushi Muhamedi a.s. katër vite çka kishte pa Shejma se i kishte ndodhur Muhamedit a.s.?*

# MUHAMEDI A.S. JETIM, PA NËNË, PA BABË

Eminja shkoi në një udhëtim për në Medinë që t'i vizitonte të afërmit e saj. Pasi i kaloi disa ditë në Medinë Eminja vendosi të kthehej në Mekë. Muhamedi a.s. i kishte mbushur gjashtë vite, kishte nevojë për kujdesje të nënës, mirëpo caktimi i Zotit ishte që të vdes edhe Eminja, nëna e Muhamedit a.s., kështu Muhamedi a.s. që në moshën gjashtë vjeçare mbeti jetim pa nënë dhe pa babë.

Pas pak kohe i vdes edhe gjushi Abdul Metalibi. Kështu Muhamedi a.s. jo vetëm se ishte pa nënë e pa babë por i mungonte edhe gjyshi, mirëpo gjithmonë ishte nën kujdesin e Zotit të Madhëruar, i cili i kishte dhënë Muhamedit a.s. dashuri dhe e donin të gjithë njerëzit. Pse Muhamedi a.s. ishte i drejtë, besnik i sinqert dhe i dashur.

PYETJE:

1. *Ku shkoi Eminja dhe çka i ndodhi kur filloi të kthehej në shtëpi?*
2. *Pas nënës kush i vdes Muhamedit a.s.?*

# UDHËTIMI PËR NË SIRI

Ebu Talibi ishte axha i Muhamedit a.s, ai shkonte për tregti në Siri dhe Jemen. Një ditë duke shkuar për Siri e mori me vete edhe Muhamedin a.s, rruga për në Siri ishte e gjatë dhe e vështirë. Ishte sezonë vere, dielli përcëllonte me rrezet e forta dhe shumë të nxehta. Ndërsa mbi Muhamedin a.s. gjithmonë qëndronte një re e cila i bënte hije, e freskonte ajrin dhe e përcjellte Muhamedin a.s. këmba këmbës. Retë mbi Muhamedin a.s. lëviznin me urdhërin e Allahut që ta mbrojnë nga çdo vështirësi e rrugës.
Në mes të rrugës në qytetin Basra, karavani u ndal për të pushuar. Në periferi të qytetit ishte një falltore, prift i së cilës ishte Buhejra. Ai ishte i ditur, kishte lexuar shumë dhe kishte kuptuar shumë nga librat e mëparme.

Kur karavani përsëri nisi rrugën për në Siri, Muhamedi a.s. u vonua. Kur Buhejra e pa se si karavani shkoi, ndërsa mbi Muhamedin a.s. qëndronte mjegulla, kur u nis Muhamedi a.s. e përcjellte mjegulla pas, ai menjëherë e kuptoi se djaloshi Muhamedi a.s. do të jet pejgamber.

Buhejra e ftoi karavanin në gosti dhe kërkoi prej tyre të ndaleshin pak në falltoren e tij. Pastaj filloi ta pyeste Muhamedin a.s për shumë qështje, ndërsa Muhamedi a.s. iu përgjigjej. Buhejra i tha Ebu Talibit *ruaje këtë djalë se një ditë do të jet pejgamber*. Ebu Talibi u habit për një çast por prej atij momenti, filloi t'i kushtojë kujdes të posaçëm Muhamedit a.s.

PYETJE:

1. *Kush ishte Ebu Talibi?*
2. *Si ishte rruga për në Siri?*
3. *A e mundonte rruga Muhamedin a.s. dhe pse?*
4. *Ku u ndal karavani?*
5. *Kush qëndronte në periferi të Basrës?*
6. *Kush ishte Buhejra?*
7. *Si e kuptoi Buhejra se Muhamedi a.s. do të jet pejgamber?*
8. *Çka i tha Buhejra Ebu Talibit?*

# RINIA E MUHAMEDIT A.S

Muhamedi a.s. prej fëmijërisë kaloi në moshën e rinisë dhe pjekurisë. Filloi të punojë, në fillim si bari e më vonë si tregtarë.

Hatixhja ishte grua fisnike kurejshe, ishte e pasur, edhe ajo mirrej me tregti. Shumë dëshironin të martoheshin me Hatixhen mirëpo ajo kishte refuzuar. Dhe ishte pajtuar me fatin e saj si e pasur dhe tregtare.

Ajo e kishte një punëtor që quhej Mejser dhe atë e dërgonte për tregti në Siri. Mirëpo i nevoitej edhe një punëtor. Ebu Talibi ia dërgoi Muhamedin a.s për punëtor të ri, Muhamedi a.s. ishte i mençur, i drejtë dhe punëtor i mirë, Hatixhja prej Muhamedit a.s fitoi profit të mirë çka nuk e kishte fituar më parë.

Hatixhja filloi të mendojë. Muhamedi a.s. ishte më i dalluari prej kurejshëve, më fisniku, më besniku, më i moralshmi, më i edukuari dhe më i popullarizuari, atëherë tha me vete është mirë të martohem me Muhamedin a.s.

Hatixhja për ndërmjetësues e dërgoi Nesifen e cila ishte e mençur. Ajo ia ofroi Muhamedit a.s. martesë me Hatixhen dhe ai pranoi.

Më vonë u bë fejesa dhe martesa dhe filloi jeta e lumtur e qiltër dhe pa brenga me qiftin e ri bashkëshortor.

Me Hatixhen Muhamedi a.s. ka pasë shtatë fëmijë. Prej tyre katër vajza e tre djem. Vajzat ishin **Zejnebja, Rukia, Umi, Kulthumi** dhe **Fatimja** ndërsa djemtë: **Kasimi, Tahiri** dhe **Abdullahu**.

Shtëpia e parë e cila është ndërtu për ta adhuruar vetëm Allahun është Qabja.

Qaben e ka ndërtu Ibrahimi me të birin e tij Ismailin.

Në qabe gjendet guri i zi për të cilin thuhet se është guri i xhenetit. Në fillim ky gur ka qenë i bardhë mirëpo idhujtarët (pabesimtarët) vazhdimisht e kanë prekë dhe e kanë ndryshu ngjyrën në të zezë.

Qabja në kalimin e kohës ishte dëmtuar, kështu kurejshët vendosën ta rindërtojnë. Pasi i rrënuan pjesët e dëmtuara dhe e rindërtuan përsëri, kishte ardhur deri te një konflikt në mes fiseve se

kush do të vendosë “**Haxherul Esvendin**” në vendin e vet. Secili fis dëshironte që ta vendoste sepse pastaj ai fis kishte famë të madhe.

Aq shumë ishte acaruar gjendja saqë vetëm sa nuk kishte ardhur deri te gjakderdhja në mes tyre. Mirëpo në atë moment qëllon Muhamedi a.s. dhe e bënë pajtimin e tyre. Muhamedi a.s. e merr gurin “Haxherul Esved” e vendos në xhyben e tij, pastaj u thotë që i pari i secilit fis ta kapë nga një anë kështuqë secili fis të merrte pjesë në vendosjen e gurit “Haxherul Esved” në vendin e tij.

Ky propozim u pëlqeu të gjithëve, të gjithë u pajtuan, të gjithë u krenuan, dhe e vendosën së bashku “Haxherul Esvedin” në vendin e vet. E Muhamedi a.s. prej ati momenti të gjithë i thonin “**Muhamedul Emin**”, Muhamedi Besnik, Muhamedi fisnik.

PYETJE:

1. *Çka ka punuar në fillim Muhamedi a.s. e çka ka punuar më vonë?*
2. *Kush ishte Hatixhja?*
3. *Çka kishte kuptu Hatixhja te Muhamedi a.s.?*
4. *Kush ishte ndërmjetësues i fejesës së Muhamedit a.s. me Hatixhen?*
5. *Sa fëmijë i ka pasur Muhamedi a.s. me Hatixhen?*
6. *Cila është shtëpia e parë që është ndërtu me adhuru vetëm Allahun?*
7. *Kush e ka ndërtu Qaben?*
8. *Çka gjendet në Qabe?*
9. *Çka kishte ndodhë me Qabën me kalimin e kohës?*
10. *Pse kishte ardhë konflikti në mes fiseve?*
11. *Si e bëri pajtimin e fiseve Muhamedi a.s. ?*
12. *Si e quanin arabët Muhamedin a.s.?*

# FILLIMI I ZBRITJES SË KURANIT

Muhamedi a.s. kishte dëshirë të shikonte qiellin, natyrën, gjelbërimin dhe të mendonte në krijimin e tyre. Shikonte, vështronte, mendonte dhe e kuptonte se harmonia në gjithësi është vepër e një Krijuesi absolut e ai Krujues absolut është Allahu.

Muhamedi a.s. nuk i dëshironte zotërat të cilët i adhuronin arabët për këtë arsye vetmohej në shpellën "**Hira**" që të mendojë dhe të qetësohej shpirtërisht.

Një ditë, në muajin Ramazan, gjegjësisht në natën e Lejletul Kadrit deri sa ishte në shpellën Hira i vjen Melaqja Xhebrail e shtrëngon Muhamedin a.s e i thotë "**Lexo**"!

Muhamedi a.s. i tha: Nuk di të lexoj,
"Lexo" e përsëriti Xhebraili,
Nuk di të lexoj-prap iu përgjigj Muhamedi a.s.,

**Lexo në emër të Zotit tënd i cili ka krijuar,**
**ka krijuar njeriun nga gjaku i ngjizur,**
**Lexo – Zoti yt është më fisniku,**
**Ai ka mësuar (njeriun) të përdorë lapsin,**
**Ai ka mësuar njeriun çka nuk ka ditë e nuk di**".

IKRE BISMI RABBIKE EL-LEDHI HALEKë
HALEKAL INSANE MIN ALEKë
IKRE VE RABBUKEL EKREM
EL-LEDHI AL-LEME BIL KALEM
AL-LEMEL INSANE MA LEM JEALEM.

Pasi i përfundoi këto fjalë Xhebraili shkoi, ndërsa Muhamedi a.s. u kthy në shtëpi e i tha Hatixhës: Më mbuloni, Më mbuloni!

Hatixhja porsa e kishte ndëgju Muhamedin a.s atë që kishte përjetu i tha: Mos u frigo, se ti ke gjithçka, i ndihmon të varfërit e të drejtët, fiton edhe kur nuk ke asgjë. Zoti ty nuk do të të pikëllojë kurrë. Muhamedi a.s. kur i ndëgjoi këto fjalë prej Hatixhës u qetësua dhe pushoi një kohë. Pastaj i erdhi Xhebraili në shëpi ku ishte i mbuluar e i tha:

**O Ti që je mbuluar,**
**Qohu dhe publiko (Misionin tënd),**
**Madhëroje vetëm Zotin tënd,**
**Pastroji rrobat e tua,**
**Largoju prej veprave të këqija.**

Duke i ndëgju ajetet nga Xhebraili Muhamedi a.s. djersitej, skuqej dhe i tërë trupi i përqëndrohej në fjalët e Allahut të cilat ia përcjellte Xhebraili.

Hatixhja kur e vërejti këtë shkoi te axha i saj “Verekatu bin Nufel” dhe ia tregoi ngjarjen. Ndërsa axha i saj i tha: *ky është pejgamberi i fundit i cili është paralajmëru më parë në librat hyjnore. Ky është vula e pejgamberëve*.

PYETJE:

1. *Çka kishte dëshirë Muhamedi a.s.?*
2. *A i adhuronte zotërat e arabëve Muhamedi a.s.?*
3. *Psë shkonte në shpellën “Hira” Muhamedi a.s.?*
4. *Në cilën natë ia zbret Kur’anin Muhamedit a.s Zoti i Madhëruar nëpërmjet Xhebrailit?*
5. *Cilat janë ajetet e para që i kanë zbritë Muhamedit a.s në shtëpi kur ishte i mbuluar?*
6. *Çka i tha axha i vet Hatixhes për Muhamedin a.s?*

# MUSLIMANËT E PARË

Pasi është martu Muhamedi a.s. me Hatixhen e kishte gjendjen e mirë ekonomike ndërsa Ebu Talibi kishte shumë fëmijë dhe ishte i  varfër, kështu nën kujdes Muhamedi a.s. e kishte marrën Alijen, djalin e Eby Talibit. Pas Hatixhes e cila e kishte pranu islamin e para, është Alija r.a. i cili është bërë musliman.

Muhamedi a.s. e kishte shok të ngushtë Ebu Bekrin kur ia paraqiti Islamin, prandaj edhe Ebu Bekri Sidiki e pranoi Islamin.

- Pra e para femër e cila e ka pranu Islamin është **Hatixhja** r.a.
- I pari i ri i cili e ka pranu Islamin **Alija** r.a.
- I pari plak i cili e ka pranu Islamin është **Ebu Bekri Sidiki**.

Përpos këtyre treve, Islamin e ka pranu edhe Zejd Ibn Harithi i cili ishte rob nën kujdesjen e Muhamedit a.s.

PYETJE:

1. *Cilët janë Muslimanët e parë?*
2. *Kush është femra e parë e cila e ka pranu Islamin?*
3. *Kush është i riu i parë i cili ka pranu Islamin?*
4. *Kush është plaku i parë i cili ka pranu Islamin?*

# THIRRJA NË ISLAM

Muhamedit a.s. i zbret ajeti Kur'anor:

"**Thirri (në Islam) dhe tërhiqja vërejtjen familjes dhe të afërmive**".

Nga ky ajet Kur'anor Muhamedi a.s. i thirrte në Islam familjen e tij dhe ata te të cilët kishte besim.

Tri vite të plota Muhamedi a.s. i thirrte fshehtazi në Islam. Kështu numri i muslimanëve ishte i vogël në fillim, Muslimanët e parë tuboheshin në shtëpinë e "EKREME BIN ERKEM" dhe aty e lexonin dhe e mësonin Kur'anin dhe i bënin planet e përhapjes se Islamit.

Në këtë kohë e pranuan Islamin: **Hamza -** Axha i Muhamedit a.s , Jasiri dhe Sumeja **-** prindërit e Amarit.

Duhet përmend se **Jesiri** dhe **Sumeja** janë edhe shehidët e parë të cilët kanë dhënë jetën për Islam.

Pastaj e kanë pranuar Islamin edhe **Bilalli** e **Othmani** e më vonë edhe **Omeri** r.a.

Pyetje:

1. *Si e filloi thirrjen në Islam Muhamedi a.s.?*
2. *Sa vite Muhamedi a.s. ka thirrë fshehtazi në Islam?*
3. *Ku tuboheshin dhe pse tuboheshin muslimanët e parë?*
4. *Përmendi disa prej muslimanëve të parë?*
5. *Kush janë shehidët e parë në Islam?*

# IMANI I FORTË I BILALLIT

Në kohërat e vjetra ka ekzistu skllavërizimi, mirëpo Islami gradualisht e ka zhduk skllavërizmin dhe ka sjellë lirinë e njeriut jetën e lumtur të njeriut, qetësin e njeriut me qëllim që njeriu të i shfrytëzoj të mirat e Zotit për jetën sa më të mirë të tij.

**Bilalli** eshte rob i Umejes. Ishte zakon që robi të i nënshtrohej çdo urdhëri të pronarit. Kështu Bilalli rob e pranoi Islamin. Umeje e urdhëroi Bilallin që të kthehet në idhujtari (besim në shumë zotëra) mirëpo Bilalli nuk pranoi, atëherë Umej e merr Bilallin dhe e lidhë për këmbë e për duar e qet në mes të shkretëtirës ku dielli ishte i fortë, era e nxehtë qielli përcëllues, nuk i jepte as ujë të pijë që të freskohet, mbi trupin e tij vendosi gurë të mëdhenj të nxehtë dhe njëhetit e rrahte me kamxhik. Mirëpo të gjitha këto torturime nuk ndikuan aspak te Bilalli që të largohet prej fesë Islame, përkundrazi ai vashdimisht thonte: “Kul Huvallahu Ehad” Kul Huvallahu Ehad, “**Kul Huvallahu Ehad**”, që në gjuhën shqipe d.m.th. “**Allahu është një**”, Allahu është një, Allahu është një.

Në këtë gjendje të vështirë shkon Ebu Bekri Sidiki dhe e blen Bilallin prej Umejes dhe e liron. Bilalli më vonë bëhet Muezini i parë në Islam.

PYETJE:

1. *Çka ka ekzistu në kohërat e vjetra?*
2. *Si e ka zhduk skllavërizmin Islami?*
3. *Çka ishte Bilalli dhe pasi e pranoi Islamin si e torturoi pronari i tij Umeje që të kthehej në idhujtari?*
4. *Çka thonte vazhdimisht Bilalli derisa ai torturohej?*
5. *Kush e bleu Bilallin nga Umeje?*
6. *Kush është Muezini i parë?*

# SHPËRNGULJA NË ETIOPI

Përveç Bilallit edhe muslimanët tjerë torturoheshin nga kurejshit. Kështu muslimanët shkuan dhe i treguan Muhamedit a.s. Mirëpo Muhamedi a.s. vazhdimisht u thonte që të duronin dhe të përmbahen. Më vonë u tha muslimanëve që të shpërnguleshin në Etiopi ku sundonte mbreti Naxhashij.

U mblodhën **shtatëdhjetë muslimanë** dhe kaluan një rrugë të gjatë nëpër shkretëtirë e pastaj me anije dolën në kontinentin tjetër në Afrikë. Muslimanët e bënë këtë shpërngulje vetëm e vetëm për ta ruajtur Imanin dhe Islamin e tyre e cila ishte gjëja më e shtrejtë e tyre se çdo gjë tjetër. Prej të shpërngulurve në Etiopi ishin Zubej Ibn Abami, Zhafer Ibn Ebi Talib dhe Osmani r.a.

Kur shkuan në Etiopi mbreti **Nexhashij** i priti me zemërgjërësi dhe i la të qetë që të jetojnë dhe t'i përmbahen fesë së tyre Islame.

Kur kuptuan Kurejshët se muslimanët kanë shkuar në Etiopi e dërguan Amër Ibn Asim që t'ia dërgojë disa dhurata mbretit Nexhashij dhe t'i tregojë se muslimanët duhet të kthehen në Mekë, se përndryshe do t'i sjellin probleme ngase ata besojnë në një Zot e nuk besojnë në Isën a.s. Kur i pyeti Nexhashiu për Isën muslimanët i thanë se ne besojmë në Isën a.s. si pejgamber dhe i lavdëruar te Zoti, sikurse besojmë në të gjithë pejgamberët tjerë edhe në pejgamberin tonë Muhamedin a.s. Kur Nexhashiu i ndëgjoi këto fjalë nuk i ktheu në Mekë Muslimanët e parë. Kështu Amëri u kthy duarthatë në Mekë.

Më vonë mbreti Nexhashi edhe e pranon Islamin.

PYETJE:

1. *Si vepronin banorët e Mekës me muslimanët e parë?*
2. *Ku u tha që të shkonin muslimanët e parë Muhamedi a.s.?*
3. *Sa muslimanë shkuan në Etiopi?*
4. *Pse shkuan muslimanët e parë në Etiopi?*
5. *Kur shkuan në Etiopi si i priti mbreti Nexhashij?*
6. *Kush shkoi në Etiopi për ti treguar mbretit Nexhashij për muslimanët?*
7. *Çka i tha Amër Ibn Asi Nexhashiut?*
8. *Çka i thanë muslimanët për Isën a.s. mbretit Nexhashij?*
9. *A e ka pranu mbreti Nexhashij Islamin?*

# THIRRJA NË ISLAM HAPTAZI

Muhamedi a.s. tri vite të plota ka thirrë në Islam fshehtazi ndërsa pas tri viteve thirrjen e fillon haptazi. Kështu Muhamedi a.s. hypi mbi kodrën e Mekës e quajtur “Ebu Kabise” dhe i thërret fiset arabe rend me rend: O Benu Zahre, O Benu Abdul Menaf e kështu me radhë. Pasi u tubuan të gjithë e pyetën Muhamedin a.s : pse na ke thirrë? Muhamedi a.s. u tha: nëse ju them se pas kësaj kodre qëndrojnë kalorësit të cilët dëshirojnë të ndryshojnë gjendjen e juaj, a më kishit besuar?

Të gjithë i thanë: Po të besojmë se ti gjithmonë ke qenë besnik. Atëherë Muhamedi a.s. u tha: Unë jam i dërguar i Allahut, tek ju. Lajmëtar dhe Qortues. Ju thërras që të besoni vetëm në Allahun dhe mos i përshkruani shok Atij.

Nga ky çast Muhamedi a.s. e filloi thirrjen Islame haptazi, kështu numri i muslimanëve dita ditës shtohej. Për këtë arsye u mblodhën fiset arabe dhe shkuan te axha i Muhamedit a.s Ebu Talibi e i thanë:

Muhamedi a.s. i ka fyer idhujt tanë dhe po thërret me besu në një Zot. Por nëse Muhamedi a.s. dëshiron pasuri, do ti japim pasuri sa të dojë, nëse dëshiron pushtet do ta bejmë udhëheqës, çka të dëshiron ia plotësojmë, vetëm e vetëm të largohet nga rruga për të cilën është duke thirrur. Kur ia tregoi Ebu Talibi Muhamedit a.s këto kushte tha: ***Për Zotin o axha im, sikur të ma jepnin diellin në dorën e djathtë dhe hënën në dorën e majtë për me u largu nga rruga e drejtë nuk do të largohem edhe nëse sakrifikohem deri sa të triumfojë feja e drejtë.***

PYETJE:

1. *Sa vite Muhamedi a.s. ka thirrë fshehtazi në Islam?*
2. *Ku hypi Muhamedi a.s. dhe si veproi për ti thirrur fiset arabe në Islam dhe çka ju tha?*
4. *Pasi që numri i muslimanëve shtohej ku shkuan fiset arabe dhe çka i thanë në mënyrë që Muhamedi a.s. të hjekë dorë nga feja Islame?*
5. *Çka i tha Muhamedi a.s. axhës së tij kur ia dërgoi kushtet e fiseve arabe?*

# SI E PRANOI OMERUL FARUKI FENË ISLAME

**Omeri** para Islamit e urrente pa masë Muhamedin a.s .
Një ditë derisa pranë Qabes banorët e Mekës bisedonin si me e zhdukë Muhamedin a.s. , shokët e tij dhe Islamin, Omeri me tërbim çohet në këmbë e thotë: “Sot unë do ta mbys Muhamedin dhe do të lirohemi përgjithmonë prej fesë së tij”. E mori shpatën dhe u nis në drejtim të Muhamedit a.s. Në mes të rrugës e takon një shok.

Ku po shkon o Omer – e pyet shoku.
Ta mbys Muhamedin – tha Omeri.

Së pari rregulloje familjen tënde e pastaj tjerët – tha shoku,
Çka don të thuash me këtë – e pyeti Omeri.

Motra jote Fatimja dhe burri i saj e kanë pranue Islamin dhe tani lexojnë Kur’an – i tha shoku.

U hidhërua Omeri dhe me tërbim shkoi te shtëpia e motrës së tij. Në atë moment ishin duke lexu pjesë të Kur’anit fisnik. Kur trokiti Omeri në derë motra e tij e fshehu atë pjesë të Kur’anit të cilën e lexonte. Kur hyri Omeri mbrenda me të fortë i ra shuplakë burrit të motrës Said it. Motra shkoi t’i ndihmojë, Omeri e rrahu edhe motrën derisa filloi ti rrjedhë gjak për hunde e fytyre.

Pastaj Omeri i tha: Ku është pjesa e Kur’anit të cilin e lexojshi më parë?
Atë pjesë të Kur’anit e kam unë por ti je i papastërt dhe nuk mund ta prekësh deri sa të pastrohesh.

Omeri pastaj u pastru e mori atë pjesë të Kur’anit dhe e lexoi dhe drita e Kur’anit hyri në zemrën e tij, drita e Islamit e mbuloi trupin e tij dhe tha: Ku është Muhamedi?
Në shtëpinë e Ekreme Bin Ubej bin Erkem- iu përgjigjën.

Omeri shkoi atje trokiti në derë dhe pastaj ia hapën derën shkoi para Muhamedit a.s dhe tha:

**“ESH-HEDU EN LA I LAHE IL-LALL-LLAH
VE ESH-HEDU ENE MUHAMEDEN RESULALLAH”.**

Në gjuhën shqipe d.m.th.:

**Dëshmoj dhe deklaroj se vetëm Allahu është Zot,**

**Dëshmoj dhe deklaroj se Muhamedi është i dërguari i Allahut.**

Pasi e dëshmoi shahadetin e pranoi Islamin. Omeri bëhet prej shokëve më të njohur të Muhamedit a.s dhe shokët e kanë quajtur Omerul Faruk pse e ka nda të mirën prej të keqes, e ka nda të drejtën prej të padrejtës, e ka nda Hallallin prej Haramit.

Omerul Faruki është Halifja e dytë e Muslimanëve pas Ebu Bekri Sidikit.

PYETJE:

1. *Para Islamit, a e donte Omeri Muhamedin a.s?*
2. *Çka vendosi të vepronte Omeri pasi e urrente Muhamedin a.s?*
3. *Si veproi Omeri kur dëgjoi se motra e tij me burrin e saj këndonin Kur'an?*
4. *Çka kërkoi Omeri prej motrës së saj pasi e rrahu?*
5. *Çka i tha motra e saj dhe a e ndëgjoi Omeri?*
6. *Çka ndodhi me Omerin pasi e lexoi atë pjesë të Kur'anit?*
7. *Ku shkoi Omeri pasi e pranoi Islamin?*
8. *Pse e quajtën Omerin Faruk?*

# BLLOKADA EKONOMIKE NDAJ MUSLIMANËVE

Kur pabesimtarët dhe idhujtarët i humbën të gjitha shpresat në Muhamedin a.s. që ai të hjekë dorë nga rruga e tij, kur shihnin se numri i muslimanëve dita ditës shtohej dhe nuk pakësohej, vendosën që t'i bllokojnë ekonomikisht muslimanët; Muhamedin, familjen e tij dhe çdo kush që i përkrahte ata.

E nënshkruan një marrëveshje pabesimtarët dhe vendosën në Qaben e shenjtë.

Në marrëveshje ishte e shënuar që:

- muslimanët të largohen prej Mekës dhe të vendoseshin në shkretëtirë jashtë Mekës,
- mos me ble prej muslimanëve dhe mos me shitë,
- mos me u martu me muslimanet dhe mos me u martu me muslimanët.

Prej kësaj filluan vitet e vështira për muslimanët, tri vite të plota me uri, etje, vështirësi. Nuk kishin ushqim sa që detyroheshin me ngrënë gjethet e dushkut dhe barishta.

Një ditë prej ditëve Muhamedi a.s. e lajmëroi axhën e tij Ebu Talibin për një lajm të çuditshëm.

O axha i im! Zoti e ka urdhëru krimbin me grimcu letrën ku ishte e nënshkruar kontrata dhe ishte e vendosur në Qabe dhe krimbi e ka ngranë të tërën përpos pjesën ku ishte "NË EMËR TË ALLAHUT" jo.

Me të shpejtë Ebu Talibi shkoi në Mekë dhe u tha pabesimtarëve të Mekës se kontratën të cilën e kishin nënshkruar e kishte ngrënë krimbi dhe kishte mbetur vetëm pjesa ku ishte e shkruar "në emrin e Allahut". pabesimtarët thanë nëse kjo është e vërtetë atëherë kontrata prishet dhe besimtarët mund të kthehen nëpër shtëpitë e tyre dhe të vazhdojnë jetën e tyre.

Kur shkuan në Qabe, pabesimtarët u befasuan, gati sa nuk u çmendën nga habia kur e panë se çka kishte thënë Muhamedi a.s. ishte e vërtetë.

Kjo ishte një mrekulli e Zotit për me ju tregue pabesimtarëve se Muhamedi a.s. ishte i dërguar i Zotit, pse Muhamedi a.s. ishte i lajmëruar prej Zotit për këtë ngjarje. Megjithëkëtë, pabesimtarët vazhduan me kokëfortësinë e tyre duke thënë se kjo është magji. I thonin Ebu Talibit se djali i vëllaut tënd është magjistar dhe nuk besojmë se ai është pejgamber. Vetëm se më e rëndësishmja ishte se Muhamedi a.s. u kthye me familjen dhe besimtarët dhe u thye bllokada ekonomike ndaj tyre.

PYETJE:

1. *Çka vendosën pabesimtarët kur panë se numri i muslimanëve shtohej?*
2. *Çka ishte nënshkruar në marveshjen e pabesimtarëve?*
3. *Ku e varën marveshjen?*
4. *Sa vite kaluan muslimanët në bllokadë ekomonike?*
5. *Kush e kishte shkyer letrën e marveshjes?*
6. *Çka nuk e kishte shkyer krimbi prej marveshjes?*
7. *Çka panë pabesitarët kur shkuan në Qabe.*
8. *A u bindën pabesimtarët me mrekullinë e Muhamedit a.s ?*

# VITI I PIKËLLIMIT

Hatixhja bashkëshortja e Muhamedit a.s , ajo kishte pranuar Islamin.

Ajo ishte që vazhdimisht i jepte kurajë Muhamedit a.s , i ndihmonte atij, e shpenzonte tërë pasurinë për rrugën e drejtë të tij. Ajo ishte me Muhamedin a.s. në kohërat më të vështira të jetës së tij.

Kur ndërroi jetën Hatixhja, Muhamedi a.s. u pikëllua shumë në të njejtin vit vdiq edhe axha i tij Ebu Talibi i cili e mbronte Muhamedin a.s prej pabesimtarëve të Mekës. Për këtë arsye në historinë Islame ai vit quhet vit i pikëllimit.

PYETJE:

1. *Kush ishte Hatixhja?*
2. *A u pikëllua Muhamedi a.s. për Hatixhen dhe axhën e tij?*
3. *Pse quhet vit i pikëllimit?*

# ISRAI DHE MIRAXHI

Pas çdo vështirësie Zoti dërgon lehtësim. Pas çdo pikëllimi Zoti shpërblen me lumturi. Kështu Muhamedi a.s. në vitin e pikëllimit e ka berë udhëtimin historik të të gjitha kohërave.

Në vitin e pikëllimit saktësisht më 27 Rexheb derisa ishte në shtëpinë e Umi Hanit befasisht i vjen Xhebraili dhe ia sjellë "**Barakun**", kafshë e cila kishte shpejtësinë më të madhe të dritës dhe e bartë Muhamedin a.s prej Mekës në shtëpinë e shenjtë në Jerusalem në Mesxhidi Aksa. Aty Muhamedi a.s. bëhet imam i të gjithë pejgamberëve dhe i falë dy rekate namaz.

Me këtë vërtetohet se Muhamedi a.s. është vula e pejgamberëve. Pasi që i falë Muhamedi a.s. dy rekate namaz ngritet në qiell për ti parë argumentet e shumta të Zotit. Në lartësirat e larta qiellore sheh mrekulli të shumta por kryesorja ishte se atje bisedoi drejtë për se drejti me Zotin. Në atë bisedë Zoti ia bëri Muhamedit a.s dhe popullit të tij obligim me i falë pesë kohë të namazit.

Udhëtimi prej Qabes deri në Mesxhidi Aksa të Jerusalemit quhet "**Isra**", ndërsa udhëtimi prej Mesxhidi aksa në lartësinë qiellore quhet "**Miëraxh**".

PYETJE:

1. *Çka vjen pas çdo vështirësie ?*
2. *Ku ishte Muhamedi a.s. kur erdhi Xhibrili?*
3. *Çka i sjelli Xhibrili Muhamedit a.s?*
4. *Ku e dërgoi në fillim Xhibrili Muhamedin a.s?*
5. *Çka u bë Muhamedi a.s. në Mesxhidi aksa?*
6. *Pasi i fali Muhamedi a.s. dy reqate ku u ngrit?*
7. *Çka pa Muhamedi a.s. kur u ngrit në lartësira qiellore?*
8. *Me kë bisedoi Muhamedi a.s. në Miraxh?*
9. *Çka e obligoi Muhamedin a.s. dhe popullin e tij Zoti i madhëruar në natën e Miraxhit?*
10. *Si quhet udhëtimi prej Qabes në Mesxhidi Aksa?*
11. *Si quhet udhëtimi prej Mesxhidi Aksa në lartësira qiellore?*

# BESLIDHJA NË AKABE

Edhe pse Muhamedi a.s. ishte i Mekës dhe i fisit kurejsh, edhe pse ishte i njohur si besnik prapë nuk i besonin. Për këtë arsye Muhamedi a.s. filloi ta shfrytëzojë sezonën e haxhit që t'i ftonte fiset e tjera arabe në Islam.

Kur takohej me ndonjë fis arab për të ju tregu atyre Islamin, atëherë Kurejshët pabesimtarë i shkonin pas dhe i thonin atyre, "mos i besoni, largohuni prej tij", dhe përdornin të gjitha metodat derisa i largonin fiset arabe prej Muhamedit a.s.

Në një moment u takua me një fis të Medinës, pasi bisedoi shkurtazi u morën vesh që të takohen në periferi të Mekës në vendin e quajtur **Akabe**. Në mbrëmje, në qetësi të errët por të sigurt u takuan në Akabe. Gjashtë persona të gjithë të fisit "**Hazregj**" e pranuan Islamin dhe e bënë beslidhjen me Muhamedin a.s për këtë arsye quhet **Beslidhja e Akabes**.

PYETJE:

1. *Pasi kurejshët e Mekës nuk e besonin Muhamedin a.s si veproi Muhamedi a.s.?*
2. *Si vepronin kurejshët pabesimtarë kur e shihnin se Muhamedi a.s. takohej me ndonjë fis arab?*
3. *Me cilin fis besedoi Muhamedi a.s.?*
4. *Ku u takua Muhamedi a.s. me gjashtë personat e fisit "Hazrexh"?*

# SHKAQET E HIXHRETIT

Kurejshët pabesimtarë i mundonin muslimanët e dobët. Ata ankoheshim te Muhamedi a.s. ndërsa ai i këshillonte që të shkonin në Medinë pasi që atje gati se të gjithë e kishin pranu Islamin. Kështu gati të gjithë muslimanët shkuan në Medinë përpos një numri të vogël e prej tyre ishte Ebu Bekri Sidiki Aliu, dhe natyrisht Muhamedi a.s.**.** Kurejshit më së shumti i mundonte prania Muhamedit a.s. në mesin e tyre prandaj vendosën që të zgjedhin nga një djalosh më të fortë prej secilit fis dhe ta mbytnin Muhamedin a.s në shtëpinë e tij. Për këtë ma-rëveshje Zoti e lajmëroi Muhamedin a.s.**.** Ky ishte shkaku që Muhamedi a.s. e kishte obligu Ebu Bekri Sidikin me pregadit dy deve për udhëtim.

Pa dalë prej shtëpisë, kurejshit e kishin rrethuar shtëpinë e Muhamedit a.s dhe ishin pregaditë për me mbytë por Muhamedi a.s. në shtratin e tij e la Aliun r.a., ndërsa kur doli në derë mori pak **dhé** dhe e hudhi, kur të gjithë kurejshit u shurdhuan dhe u verbëruan. Këtë ngjarje e tregon Kur’ani:

VE XHEALNA*A* MIN BEJNI EJ’DI*I*HIM SEDDEN VE MIN HALFIHIM SEDDEN FE EGSHEJNA*A*HUM FEHUM LA*A* JUBSIRU*U*N.

**“Ne para bëmë perde (pengesë) po ashtu edhe pas tyre vendosëm perde dhe mbuluam shikimin e tyre ashtu që nuk shihnin asgjë”.** JASIN - 9

Muhamedi a.s. kaloi përmesi të tyre dhe nuk e hetuan fare. Kur ju erdh shikimi me të shpejtë hynë në dhomën e Muhamedit a.s i ngritën shpatat lartë por në dhomë nuk e gjetën Muhamedin a.s por Aliun. Kjo i hidhëroi edhe më shumë, i ngrysën fytyrat e tyre, i shkulën flokët e tyre pasi tradhtia e tyre nuk iu bëri dobi..

PYETJE:

1. *Ku shkonin muslimanët për të gjetur siguri për jetën e tyre?*
2. *Çka vendosën kurejshët në lidhje me Muhamedin a.s?*
3. *Kush e lajmëroi Muhamedin a.s për marveshjen e kurejshëve dhe çka kishte ndodhë në shtëpinë e Muhamedit a.s?*
4. *Kush e zëvendësoi Muhamedin a.s në shtratin e tij?*
5. *Si veproi Muhamedi a.s. kur doli në derë dhe çka ndodhi me djaloshat të cilët e kishin rrethuar shtëpinë e tij dhe a e gjetën Muhamedin a.s në dhomën e tij?*

# NË SHPELLËN THEVR

Kur kuptuan se Muhamedi a.s. kishte marrë rrugën për në Medinë shpallën një shpërblim prej njëqind deveve kush e zen Muhamedin a.s të gjallë apo të vdekur.

Pasi kishte dalë prej shtëpie, Muhamedi a.s. shkon te Ebu Bekri e fton Ebu Bakrin dhe se bashku u nisen për në Medinë. Rruga për në Medinë ishte e gjatë dhe e mundimshme. Por Allahu atyre në çdo moment u kishte sjellë qetësi trupore dhe freski shpirtërore.

Posa e kaluan Mekën për t'u strehuar nga Kurejshët u vendosën në shpellën Thevr. Kur hynë në shpellë Ebu Bekri filloi të frikohet e Muhamedi a.s. i tha:

**…"Mos u pikëllo – Allahu është me neve".**

Vërtetë Allahu ishte me ta, posa u vendosën në shpellë dërgoi një marimangë dhe e thurri rrjetën e sajë në hyrje të shpellës, pastaj edhe një pëllumb fluturoi dhe u vendos në hyrje të shpellës dhe bëri vezët e saj dhe ra të pushojë. Kurejshët kaluan pranë shpellës u ndalën aty. Njëri tha të shikojmë në shpellë ndoshta janë aty por të gjithë të tjerët filluan të tallen duke i thënë si kanë mundur të hynë në shpellë kur në hyrje është pëllumbi me vezë dhe rrjeta e marimangës kjo do të ishte e palogjikshme.

Edhe në këso forma Allahu e ka mbrojtë Muhamedin a.s duke i përqa kurejshët në mes vete dhe duke mos i kuptu mrekullitë e Allahut.

PYETJE:

1. *Çka shpallën kurejshët kur kuptuan se Muhamedi a.s. ka udhëtuar për Medinë*
2. *A ishte e vështirë rruga për në Medinë?*
3. *Kush i sjellte qetësi trupore dhe freski shpirtërore Muhamedit a.s dhe Ebu Bekrit?*
4. *Kur filloi të frikohet Ebu Bekri çka i tha Muhamedi a.s.?*
5. *Çka dërgoi Allahu në hyrje të shpellës?*
6. *Si u zhvillua biseda në mes kurejshve kur arritën afër shpellës?*

# GARIMI PËR SHPËRBLIMIN E NJËQIND DEVEVE

Çdo njeri lakmonte njëqind deve, trimat e të gjitha fiseve u pregaditën për ta kërku Muhamedin a.s Njëri prej tyre ishte **Suraka Bin Malik** edhe ai kishte vrapu me të shpejtë për të kërku Muhamedin a.s.

Muhamedi a.s. me shokët e tij dhe Ebu Bekrin kishin arrit në mes të rrugës aty edhe i takon Suraka. Ai vërsulet me kalin e tij si bishë e egër. Kur afrohet pranë Muhamedit a.s i thotë me lehtësi: ***"Zoti me shpëton".*** Në atë moment këmbët e para të kalit të Surakës sharrojnë në tokë deri në gjunjë dhe ai përplaset për toke. I frikësuar Suraka dhe i tronditur i thotë Muhamedit a.s.:

*"Lute Zotin tënd të më shpëtojë se do të kthehem, bile edhe tjerëve që vijnë pas do t'ju them se nuk jeni në këtë drejtim*".

Muhamedi a.s. i dërguar për mëshirë për të gjithë njerëzimin e bën një dua te Zoti dhe e shpëtoi, ndërsa ai u kthy dhe edhe tjerëve u tha se në atë drejtim nuk ishte Muhamedi a.s.**.** Kështu të gjithë u kthyen duarthatë dhe të hidhëruar në Mekë, ndërsa Muhamedi a.s. vazhdoi rrugën dhe arriti i lumtur e i gëzuar në Medinë.

PYETJE:

1. *Çka kërkonin trimat e fiseve të Mekës?*
2. *Ku e takoi Suraka dhe çka ndodhi me Surakën kur iu afrua Muhamedit a.s?*
3. *Kur u përplas Suraka për tokë çka i tha Muhamedit a.s. ?*
4. *Duke u kthy Suraka çka u tha të tjerëve?*
5. *Ku u kthyen dhe si u kthyen trimat e Mekës dhe ku shkoi Muhamedi a.s.?*

# ARRITJA E MUHAMEDIT A.S. NË MEDINË

Pas një udhëtimi të gjatë Muhamedi a.s. arriti në Medinë. Fiset **Evs** dhe **Hazrexh** e pritnin me gëzim. Fëmijë, gra, pleq e të rinjë të gjithë kishin dalur në pritje. Kur drita e Muhamedit a.s e shëndrriti këtë vend njëri me zë të lartë tha: Erdhi mëshira e Allahut. në atë moment filluan me i këndu lahi Muhamedit a.s.

TALEAL BEDRU ALEJNA
MIN THENIJATIL VEDA
VEXHEBE SHUKRU ALEJNA
MA DEA LILAHI DA

**Agoj Hëna katërmbdhjetëshe**
**Nga ai vend i miqësisë**
**Sa të gëzuar po të presim**
**Faleminderit Perëndi**

E JUHEL MEB'UTHU FIJNA
XHIETE BIL EMRIL MUTA
XHIETE SHEREFTEL MEDINE
MERHABEN JA HAJRE DA

**O i dërguar prej Madhërie t'përqafojmë me kënaqësi**
**Ti Medinën e shëndrrite**
**Eja ngjirin e vëllazërisë**

Pasi u bë manifestimi i pritjes së Muhamedit a.s., secili prej banorëve të Medinës kishte dëshirë që Muhamedi a.s. të ishte musafir i tij. Mirëpo Muhamedi a.s. zgjodhi mënyrë të veçant. Ai u tha banorëve të Medinës. ***Devja ime do të jetë e lirë, prandaj te cila shtëpi do të ndalet atje do të jem musafir***. Që të gjithë i ofronin ushqim deves për me u ndalë pranë shtëpisë së tyre, por devja e zgjodhi me u ndalë pran Shtëpisë së **Ejubit**. Në atë vend Muhamedi a.s. pastaj urdhëroi që të ndërtohet Xhamia e parë e Muslimanëve.

PYETJE:

1. *Kush ishte në pritje të Muhamedit a.s ?*
2. *Si e pritën Muhamedin a.s më Medinë?*
3. *Çka dëshironin banorët e Medinës?*
4. *Si e zgjodhi Muhamedi a.s. mënyrën për të qenë mysafir i tij?*
5. *Pranë cilës shtëpi u ndal devja?*
6. *Çka urdhëroi Muhamedi a.s. të ndërtohet aty ku u ndal devja?*

# SHOQËRIA E RE NË MEDINË

- **Çështjen e parë** që e bëri Muhamedi a.s. në Medinë ishte ndërtimi i xhamisë, pse xhamia është objekti kryesor ku bashkoheshin muslimanët, njoftoheshin në mes vete, i ndihmonin njëri tjetrit. Pastaj në xhami mësohej dhe studjohej Kur'ani me një fjalë Xhamia ishte institucion shoqërorë, kulturorë dhe edukativo-arsimorë.
- **Çështja e dytë** ishte vëllazërimi i muslimanëve. Tani në Medinë jetonin muslimanët e Mekës, dhe të Medinës. Muslimanët e Medinës ishin prej dy fiseve : "Evs dhe Hazrexh". Fisi Evs dhe Hazrexh kishin pasë një armiqësi shekullore të cilën e kishin mbjellë jahuditë. Mirëpo Muhamedi a.s. me urtësi i pajtoi, i bashkoi dhe i vëllazëroi. Përpos kësaj muslimanët e Mekës nuk kishin shtëpi as pasuri ishin të varfër, pse çdo gjë që kishin e kishin lënë në Mekë e atje e kishin uzurpu pabesimtarët e Mekës. Kështu prej mesit të muslimanëve kishte të pasur dhe të varfër. Muhamedi a.s. i vëllazëroi të varfërit e Mekës me të pasurit e Medinës kështu që ata kafshatën e gojës e ndanin së bashku, të mirën e ndanin së bashku, pikëllimin e ndanin së bashku e edhe gëzimin e ndanin së bashku.
- **Çështjen e tretë** të cilën e bëri Muhamedi a.s. ishte formimi i kushtetutës në shoqërinë e re. Pse në Medinë përpos muslimanëve jetonin edhe jahuditë. Jahuditë ishin dinakë dhe trathëtarë, kështu që ata kishin mundësi me futë mollën e sherrit në mesin e muslimanëve për me i përqa. Për këtë arsye Muhamedi a.s. nënshkroi kontratë me ta çka ka të bëjë me të drejtat e tyre, tregtinë e tyre, besimin e tyre dhe veprimtarinë e tyre me qëllim që të nderohej dhe të respektohej e drejta e tyre, por në anën tjetër edhe ata me nderu dhe me respektu të drejtën e muslimanëve. Kështu në Medinë filloi të lulëzoj shteti Islam, filloi të ndriçoj drita e Islamit e cila pastaj u shpërnda në lindje dhe përëndim në të gjitha vendet e botës.

PYETJE:

1. *Çka ndërtoi Muhamedi a.s. në Medinë?*
2. *Çfarë rëndësie ka ndërtimi i xhamisë?*
3. *Cila ishte çështja e dytë të cilën e bëri Muhamedi a.s. në Medinë?*
4. *Psë i vëllazëroi Muhamedi a.s. muslimanët?*
5. *Cila ishte qështja e tretë që e bëri Muhamedi a.s. në Medinë?*
6. *Çfarë rëndësie kishte Medina?*

# THIRRJA PËR NAMAZ ËSHTË THIRRJE PËR SHPËTIM

Në Medinë për çdo ditë muslimanët takoheshin pesë herë në ditë në xhaminë e Muhamedit a.s. Aty faleshin, mirëpo pasi që pesë herë në ditë ishte vështirë për disa të ishin të saktë në kohët e namazit, muslimanët filluan të mendonin të bëhej ndonjë sinjal për të treguar se ka fillu koha e namazit.

U tubuan te Muhamedi a.s. dhe secili e thonte mendimin e tij ndërsa Muhamedi a.s. i ndëgjonte. Njëri tha me i fry borisë, tjetri me i ra këmbanave, mirëpo kjo nuk i pëlqeu Muhamedit a.s e as shokëve të tij. Në atë tubim befas u paraqit **Abdullah Ibn Zejd** dhe tha: O i dërguari i Allahut

"Kam parë një ëndërr se si bëhet thirrja në namaz:
**Allahu është më i Madhi,**
**Dëshmoj se vetëm Allahu është Zot, Dëshmoj se Muhamedi është i dërguar i Allahut,**
**Ejeni në namaz**
**Ejani në shpëtim**
**Allahu është më i Madhi, Allahu është më i Madhi**
**Vetëm Allahu është zot**".

Muhamedi a.s. dhe shokët e tij e ndëgjuan me vemendje ëndërrën e shokut të tyre, pastaj u paraqit edhe Aliu dhe tha e kam parë të njejtën ëndërr dhe të njejtën thirrje.

Kur ndëgjoi edhe ëndërrën e Aliut Muhamedi a.s. tha: këto janë ëndërra të vërteta dhe do të thirret ezani ashtu si e keni parë.

Muhamedi a.s. shikoi shokët e tij, mori edhe pëlqimin e tyre, të gjithë u pajtuan. Pastaj i tha **Bilallit** që të hypë mbi murin e xhamisë dhe ta thirrë ezanin. Bilalli me të shpejtë u pregadit hypi mbi xhami dhe filloi ezani:

**ALLAHU EKBER    ALLAHU EKBER**
**ALLAHU EKBER    ALLAHU EKBER**
**ESHHEDU EN LA I LAHE IL-LALL-LLAH**
**ESHEHU EN LA I LAHE IL-LALL-LLAH**
**ESHHEDU ENE MUHAMEDEN RESULULL-LLAH**
**ESHHEDU ENE MUHAMEDEN RESULULL-LLAH**
**HAJE ALES SALAH   HAJE ALES SELAH**
**HAJE ALEL FELAH   HAJE ALEL FELAH**
**ALLAHU EKBER   ALLAHU EKBER**
**LA I LAHE IL-LALL-LLAH**

Prej këtij momenti Bilalli u bë Meuzini i parë i Muhamedit a.s dhe i muslimanëve.

PYETJE:

1. *Pse i  tuboi Muhamedi a.s. muslimanët?*
2. *Ç'farë propozime dhanë shokët e Muhamedit a.s. për t'i thirrur muslimanët në namaz?*
3. *Cili mendim u pranua?*
4. *Kush është Muezini i parë në Islam?*

# PARA LUFTËS SË BEDRIT

Islam d.m.th. paqë në këtë botë dhe shpëtim prej zjarrit të xhehenemit në botën tjetër.

Feja Islame është fe e paqës, lirisë, sigurisë dhe lumturisë për të dy botërat.

Nëse shikojmë jetën e Muhamedit a.s shohim se gjatë tërë jetës ka anu ka paqja. Kjo ka qenë arsyeja që Muhamedi a.s. trembëdhjet vite sa ishte në Mekë, i këshillonte shokët i tij të duronin, të mos i kundërviheshin mundimeve të pabesimtarëve të Mekës. Pas shumë viteve, pas shumë mundimeve, pas shumë torturimeve Muhamedi a.s. e zgjodhi që të dashurën e tij, vendlindjen e tij ta lerë dhe të shkojë në Medinë.

Kur Muhamedi a.s. është largu prej Mekës, nga kodra është kthy edhe një herë, e ka shiku vendlindjen, i kanë piku lotët në fytyrën e tij dhe ka thënë: Oj vendlindja ime  Unë po largohem pse jam i detyruar prej vendasëve të tu. Po mos të më përzinin banorët tu kurrë nuk do të isha larguar.

Kur shkoi Muhamedi a.s. në Medinë, aty filloi jetë të re në shoqërinë e re, në liri dhe qetësi. Por kjo nuk zgjati shumë pasiqë pabesimtarët e Mekës kishin pregaditur një ushtri prej **900 vetësh** që të shkonin në Medinë për ta zhduk Muhamedin a.s dhe shokët e tij prej tokës së dheut.

Muhamedi a.s. kur mori vesh për këtë i tuboi banorët e Medinës e u tha: Çka mendoni ju, A të mbrohemi apo jo, A të luftojmë apo jo?

Në atë tubim u ngrit Mikdad Ibn Amri dhe tha:

***“O  i dërguar i Allahut ne jemi me ty. Ne nuk jemi si Beni israilët të cilët i kanë thënë Musës a.s. shko me Zotin Tënd lufto e ne do të rrimë këtu. Por ne themi: Shko me Zotin Tënd përpara, lujtu e ne së bashku me ju do të luftojmë”.***

Pastaj u ngrit Seadi i cili tha:

***"O i dërguar i Allahut, ne të besojmë, ne e kemi vërtetu se ti je në rrugën e drejtë, ne të kemi dhënë besën se do të nderojmë dhe do të ndëgjojmë. Nëse na thua me hi në detin e thellë të pakalueshëm, ne do të vejmë me ty dhe nuk do të kundërshtojë askush".***

Kur i ndëgjoi këto fjalë Muhamedi a.s. fytyra e tij shëndriti prej gëzimit, zemra e tij u qetësua dhe e përfundoi fjalimin duke thënë: Me ndihmën e Allahut do të ngadhnjejmë dhe fitorja është e jona.

PYETJE:

1. *Çka d.m.th. Islam?*
2. *Çfar feje është feja Islame?*
3. *Çka tha Muhamedi a.s. kur u ngjit në kodrën e Mekës?*
4. *Pse pabesimtarët shkuan prej Mekës në Medinë?*
5. *Çka tha Mikdad Ibn Amri?*
6. *Çka tha Seadi?*
7. *A u gëzua Muhamedi a.s. me fjalimin e shokëve të tij?*
8. *Çka tha Muhamedi a.s. në fund të fjalimit?*

# LUFTA E BEDRIT

Muhamedi a.s. bisedoi me shokët dhe banorët e Medinës dhe vendosi që të dalë në rrethinën e qytetit me qëllim që atje të zhvillohej lufta, pasiqë në Medinë ishte e mundur që të binë viktima fëmijët gratë dhe pleqtë. Në rrethinë të Medinës ishte vendi i quajtur "**Krojet e Bedrit**". Te "Krojet e Bedrit" u vendos Muhamedi a.s. me **treqind** shokët e tij ndërsa pabesimtarët ishin nëntëqind d.m.th. trefish më shumë. Përpos kësaj pabesimtarët ishin të armatosur deri në dhëmbë, ndërsa besimtarët jo vetëm që nuk ishin të armatosur por ishin të zdeshur dhe të zbathur. Për këtë arsye Muhamedi a.s. bëri lutje te Zoti që t'iu ndihmojë besimtarëve në këtë betejë, të ju forcojë këmbët e tyre, dhe të ju qetësojë zemat e tyre. Zoti i Madhëruar me mëshirën e Tij dërgoi **një mijë melaqe** në ndihmë për besimtarët. Melaqet iu dolën në ndihmë besimtarëve dhe lufta përfundoi me fitorën e tyre pa viktima të shumta. Ndërsa pabesimtarët lanë pas vete tërë armatimin e tyre dhe ia mbathën me të katërtat. Kurse shtatëdhjetë prej tyre u vranë dhe shtatëdhjetë tjerë u zunë robër.

Pasi përfundoi lufta, besimtarët u gëzuan shumë pse numri i vogël i tyre triumfoi kundër grupit të madh të pabesimtarëve.

Mirëpo gjithmonë kur vjen në konflikt e drejta dhe e padrejta, e drejta fiton pa marrë parasysh a janë të paktë në numër, apo janë të dobët, pse fuqia e drejtësisë është fuqi e cila nuk humbë kurrë por gjithmon fiton edhe nëse vonon pak.

Robërit i liroi me kompenzim duke e pagu veten me të holla ndërsa disa prej tyre Muhamedi a.s. i liroi me kusht që ai i cili di shkrim dhe lexim me ia mësu fëmijëve musliman shkrimin dhe leximin. Nga kjo ngjarje kuptojmë se sa rëndësi të madhe i ka dhënë Muhamedi a.s. edukimit dhe arsimimit të fëmijëve.

**PYETJE:**

1. *Pse nuk qëndroi Muhamedi a.s. me shokët e tij në Medinë?*
2. *Ku u vendos Muhamedi a.s. me ushtrinë e tij?*
3. *A ishin pabesimtarët shumë dhe të armatosur?*
4. *Çfar lutje bëri Muhamedi a.s.?*
5. *Sa melaqe i dërgoi Zoti për me iu ndihmu besimtarëve?*
6. *Kush e fitoi luftën e Bedrit?*
7. *Kur të bie në konflikt drejtësia dhe padrejtësia kush fiton?*
8. *Si veproi Muhamedi a.s. me robërit e luftës?*

# LUFTA E UHUDIT

Në vitin e tretë të hixhrit prijësi i Mekës **Ebu Sufjani** pregaditi një ushtri prej tremijë ushtarësh dhe u nis për në Medinë me luftu kundër muslimanëve, që të hakmerrej për luftën e Bedrit.

Gjatë rrugës atyre iu bashkuan edhe fiset "**Tehame**" dhe "**Kenane**". Kur e kuptoi këtë Muhamedi a.s. bisedoi me shokët e tij dhe mori vendim që të dalë në pritë për t'u mbrojtur prej pabesimtarëve.

Numri i muslimanëve për luftë në këtë kohë ishte **njëmijë.** Me njëmijë vetë doli Muhamedi a.s. prej Medine në mes të rrugës prijësi i munafikëve dhe shpiunëve të Medinës **Abdullah bin Seluli** me treqind vetë u ndal dhe u nda prej muslimanëve. Kështu numri i muslimanëve mbeti në **shtatëqind** vetë.

Kur arriti Muhamedi a.s. në kodrën e **Uhudit** i urdhëroi shtatëdhjetë shenjëtarë me shigjeta të vendosen aty dhe në asnjë mënyrë mos më e lëshu atë vend por vetëm me qenë në mbrojtje të shpinës së muslimanëve.

Filloi beteja, muslimanët në përleshjen e parë korrën fitore , ushtria e pabesimtarëve filloi të zmbrapset, shigjetarët me shigjeta të cilët ishin të vendosur në kodrën e Uhudit nuk e ndëgjuan urdhërin e Muhamedit a.s por e lëshuan kodrën dhe vrapuan pas pasurisë se luftës, edhe muslimanët tjerë e harruan qëllimin pse ishin duke luftu në rrugën e Allahut dhe vrapuan pas pasurisë së kësaj bote.

E kundërshtuan urdhërin e Allahut dhe të dërguarit të Tij, për këtë arsye edhe pse fitorja ishte në duart e tyre ata pësuan disfatë, pse **Halid Ibn Velidi** prijës i kalorësisë së pabesimtarëve ishte pregaditur më herët dhe pas kodrës së Uhudit befas iu bie pas shpine muslimanëve, kështu ata u detyruan të ngjiten në malet e larta për të shpëtuar dhe duke lënë pas vete shumë të vrarë, në mesin e tyre ishte edhe Hamza mixha i Muhamedit a.s.

Muhamedi a.s. pastaj mblodhi ushtrinë e tij dhe iu afru Medinës që ta mbrojë Medinën.

Ebu Sufjani tentoi që të shprthejë frontin dhe të hyjë në Medinë mirëpo nuk ia arriti. Kështu ai u detyrua të kthehet në Mekë ndërsa Muhamedi a.s. u kthye në Medinë me muslimanët.

Nga kjo ndodhi muslimanët kuptuan se mos ndëgjimi i urdhërave të Allahut dhe të dërguarit të Tij sjellë disfatë dhe humbje.

PYETJE:

1. *Pse Ebu Sufjani pregaditi ushtri të fortë?*
2. *Si veproi Muhamedi a.s. kur kuptoi se ushtria e pabesimtarëve do ta sulmojë Medinën?*
3. *Si vepruan munafikët kur u nis Muhamedi a.s. për luftë?*
4. *Çfar urdhëri dha Muhamedi a.s. në Kodrën e Uhudit?*
5. *Çka ndodhi me muslimanët kur fituan betejën e parë?*
6. *Pse e humbën muslimanët betejën e Uhudit.*

# LUFTA E HENDEKUT

E vërteta është një por të pavërtetat janë të shumta. Drejtësia është një por padrejtësitë janë të shumta. Errësirat janë të shumta por drita është dritë e cila shëndritë në të gjitha drejtimet.

Në Medinë jetonin Jahuditë. Me Jahuditë Muhamedi a.s. kishte lidhë marrveshje për të jetuar në paqë, qetësi, liri dhe mardhënie të përbashkëta tregtare dhe ekonomike. Mirëpo jahuditë ishin tradhëtarë. Ata e trathëtuan Muhamedin a.s shkuan në Mekë i tubuan pabesimtarët e Mekës në krye me Ebu Sufjanin e i thanë:

*“Ti pregaditu me një ushtri të fortë dhe eja në Medinë dhe sulmoi muslimanët nga jashtë, e ne në atë moment do të sulmojmë nga mbrenda”.*

Kur mori vesh Muhamedi a.s. se Ebu Sufjani kishte pregaditë një ushtri prej **10.000 ushtarëve**, i mblodhi muslimanët e i pyeti se si të veprojnë.

**Selman Faresiu** ishte nga Persia icili e kishte pranu islamin. Ai i thotë Muhamedit a.s: ”*Të hapim kanale në tri anët e qytetit të Medinës, ashtu që kanalet të jenë të thella e kalorësit dhe devet do të jenë të paafta me depërtu në Medinë e ne do të jemi të mbrojtur në kodër*”. Muhamedi a.s. pranoi këtë propozim dhe ai në krye së bashku me shokët e tij ditë e natë pa pushu hapi kanale të thella rreth e përqark Medinës. Kështu kur arriti Ebu Sufjani me ushtrinë e tij u çmend nga habia kur pa kanalin gjerë e gjatë dhe nuk mundi të depërtonte në Medinë.

Jahuditë ishin brenda në Medinë, kështu ishte vështirë për ta me komuniku me pabesimtarët për fillimin e sulmit pse u rrezikoheshin familjet e tyre.

**Neim Ibn Mesud** ishte idhujtar i cili posa e kishte pranu Islamin dhe për këtë ende nuk i dinin as jehuditë as idhujtarët se ai kishte pranu Islamin. Ai shkoi te prijësi i jehudive “Keab bin Esad” dhe i tha: Si do të veprosh!? “Keab bin Esedi i tha: Nuk di!? Por çka më propozoni. Neimi i tha: Ti me fisin tënd je në Medinë, kurse Ebu Sufjani me idhujtarët jashtë Medinës, ata e kanë prishë marrëveshjen dhe do të kthehen në Mekë, ndërsa nëse e kupton

Muhamedi a.s. se ke besë me idhujtarët me i sulmu muslimanët ti do të dënohesh.

Pastaj Neimi shkoi te Ebu Sufjani e i tha: “Jahuditë e kanë prishë marrëveshjen ata nuk do t’i sulmojnë muslimanët”. Ebu Sujfani dërgoi një delegacion për me u tregu se të nesërmen së bashku do t’i sulmojnë muslimanët por jahuditë u përgjegjën se është ditë e shtunë dhe ne nuk luftojmë.

Ebu Sufjani e vërtetoi fjalën e Neimit dhe u frigu se plani i tij do të dështojë. Zoti dërgoi erë të fortë dhe i prishi shatorët e idhujtarëve, ushqimi i tyre u hargju, kështu vendosi të kthehej duarthatë në Mekë e muslimanët me ndihmën e Allahut shpëtuan nga tradhëtitë ndaj tyre.

Në ajet të Kur’anit Zoti i Madhëruar thotë:

**“O besimtarë, përkujtoni të mirat e Allahut që u ka dhënë juve, kur u erdhi një ushtri e fortë, e ne kundër tyre dërguam erën e fortë dhe një ushtri (të melaqeve) të cilën ju nuk e keni parë. Nuk ka dyshim Allahu sheh se si veproni”.** EL EHZAB 9

Pasi ushtria e idhujtarëve u kthy në Mekë. Muhamedi a.s. urdhëroi Alijën që t’i sulmojë jahuditë dhe ata njëherë e përgjithmonë të largohen prej Medinës dhe të sigurohen prej tradhëtisë së tyre.

Tradhëtari humb gjithmonë me tradhëtinë e tij. Ai kurrë nuk mund të fiton. Kështu edhe jahuditë të cilët ishin trathëtarë, humbën e për muslimanët ishte një fitore e madhe.

PYETJE:

1. *Përveç muslimanëve kush jetonte në Medinë?*
2. *Si vepruan Jahuditë?*
3. *Si veproi Muhamedi a.s. kur kuptoi se Ebu Sufjani eshte pregadit me e sulmu Medinën?*
4. *Çfar propozimi dha Selman Feresiu?*
5. *Çka ndodhi me Ebu Sufjanin dhe ushtrinë e tij kurr arriti në Medinë?*
6. *Kush e pranoi Islamin?*
7. *Si veproi Neimi për me kalu rrezikun e luftës?*
8. *Si veproi Muhamedi a.s. me jahuditë e Medinës?*
9. *Çka ndodh me tradhëtarin?*

# MARRVESHJA E HUDEJBIJES

Shtatëmbdhjetë muaj, Muhamedi a.s. është falur duke u kthyer në drejtim të **Mesxhidi Aksas** në Jerusalem. Pastaj Zoti i Madhëruar e urdhëroi që gjatë faljes të kthehej në drejtim të **Qabes** në Mekë. Kjo e gëzoi Muhamedin a.s pa masë. Pse Mekja ishte vendlindja e dashur e Muhamedit a.s Mekja ishte shpresa e fundit e Muhamedit a.s kthyerja në vendlindje duhet të jetë shpresë e vetme e çdo besimtari.

Në vitin e gjashtë të hixhretit Muhamedi a.s. kishte parë endërr se e ka vizitu Qaben. Mirëpo Qabja ende ishte nën thundrat e pabesimtarëve.

Pabesimtarët ende kishin qëllim kryesor me mbytë Muhamedin a.s, por Muhamedi a.s me vendosmëri i pa armatosur me shokët e tij u nis për ta kryer "**Umren**" në Qabe. Kur arriti në vendin **Hudejbije**. Pabesimtarët menduan se Muhamedi a.s. ishte nisur me e sulmu Mekën. Kështu që Muhamedi a.s. e dërgoi Osmanin si delegacion për t'u treguar pabesimtarëve të Mekës se ai me shokët ishin të paarmatosur dhe se ata ishin nisur vetëm me vizitu Qaben e shenjtë.

Pas një vonese të gjatë u kthye Osmani dhe erdhi një delegacion prej pabesimtarëve të Mekës dhe lidhën një marveshje për paqë. Kjo marveshje u quajt **Marëveshja e Hudejbijes**.

Në marëveshje u nënshkruan katër kushte kryesore të marveshjes, e ato ishin:

- **Armëpushimi i të dy palëve për dhjetë vjet, d.m.th. dhjetë vjet me jetu në paqë.**
- **Kush dëshiron prej fiseve ti bashkohet muslimanëve dhe kush dëshiron ti bashkohet pabesimtarëve,**
- **Çdo pabesimtar i Mekës i cili shkon te Muhamedi a.s. ai me iu dorëzu Mekasëve. Ndërsa kush prej shokëve të Muhamedit a.s ikë dhe shkon në Mekë, Mekasit mos me ia dorëzu Muhamedit a.s.**
- **Në vitin tjetër i lejohet Muhamedit a.s me shokët e tij me vizitu Qaben me kusht që me qëndru në Mekë vetëm tri ditë.**

Nëse i shiqojmë këto kushte, kanë qenë në dëm të muslimanëve e në dobi të pabesimtarëve sa që disa prej shokëve të Muhamedit a.s në krye me Omerin u hidhëruan, por Muhamedi a.s. i qetësoi duke iu tregu se në paqë për shumë vite muslimanët do të arrinin më shumë fitore dhe ardhmëri të lumtur.

PYETJE:

1. *Muhamedi a.s. kur në fillim është falur - në çfar drejtimi është kthyer?*
2. *Çfarë ëndërra kishte parë Muhamedi a.s. ?*
3. *Për çka ishte nisur Muhamedi a.s. për në Mekë?*
4. *Cilat ishin kushtet e marveshjes së Hudejbijes?*
5. *A ishin kushtet e marveshjes në dobi të muslimanëve apo në dobi të tyre?*

# ARDHMËRIA E ISLAMIT NË PAQE

Në vitin e shtatë të hixhretit Muhamedi a.s. përsëri me këmbët e tij fisnike hyri në Mekën e shenjtë dhe e vizitoi Qaben. Ishte krenari dhe lumturi e madhe që ai përsëri të kthehet në vendlindje por kjo lumturi ishte afatshkurtër pse Muhamedi a.s. kishte të drejtë të qëndronte në Mekë vetëm tri ditë në bazë të marveshjes së Hudejbijes. Kështu Muhamedi a.s. iu përmbajt marveshjes dhe pas tri ditëve u kthye në Medinë.
Në Medine Muhamedi a.s. vazhdoi misionin e tij fisnik, përforcimin e fesë Islame. Ai u dërgoi thirrje perandorive më të mëdha të asaj kohe dhe u bëri ftesë që ta pranojnë fenë Islame. Thirrjet perandorëve të shteteve që ta pranojnë Islamin ishin:

**Thirrja: Kisraut – mbret i Persisë,**

**Thirrja: Mukaukisit – sundues i Egjyptit,**

**Thirrja: Negusit – Perandor i Etiopisë (Abisinisë),**

**Thirrja:Herakliut – perandor i Romës (Konstantinopolisit).**

Prej këtyre perandorëve **Negusi** menjëher e pranoi Islamin.

Mukaukisi i dërgoi një letër Muhamedit a.s ku shkruante se thirrjen e tij do ta studjonte dhe pastaj me shpresë do ta pranonte Islamin. Ndërsa Kisrau dhe Herakliu nuk e pranuan Islamin, pse frigoheshin për fronin e tyre se do ta humbasnin.
Si do që të jetë, paqja muslimanëve u solli shumë të mira, pse Islami përhapej në të gjitha anët e botës. Në këtë kohë edhe **Halid Bin Velidi** e pranoi Islamin e cili më vonë u quajt “**Sejfullah**” që d.m.th. shpata e Zotit. Pse ai ka qenë armiku më i madh i Islamit, ndërsa tashti luftëtari më i madh i Islamit. **PYETJE:**

1. *Pas sa vite Muhamedi a.s. përsëri shkeli në atdheun e tij?*
2. *Sa ditë qëndroi Muhamedi a.s. në Mekë.?*
3. *Cilëve perandorë u dërgoi thirrës Muhamedi a.s. të pranojnë Islamin?*
4. *Cili perandorë e pranoi fenë Islame?*
5. *Pse Kisrau dhe Herakliu nuk e pranuan fenë Islame?*
6. *Çka u solli paqja Muslimanëve?*
7. *Kush e pranoi Islamin në këtë kohë?*
8. *Si quhet Halid Bin Velidi?*

# ÇLIRIMI I MEKËS ME PAQË

Njëri prej kushteve të marveshtjes së Hudejbijës ka qenë që secili fis arab ka të drejtë të i bashkohet muslimanëve ose pabesimtarëve. Kështu fisi “**Huza**” iu bashku muslimanëve, ndërsa fisi “**Bekr**” iu bashku pabesimtarëve. Pas kësaj ndodhi një konflikt në mes tyre, atëher fisi Bekr kërkoi mbrojtje prej pabesimtarëve. Pabesimtarët pastaj shkojnë te fisi “Huza” dhe vrasin shumë prej tyre. Kështu fisi Huza shkoi dhe u anku te Muhamedi a.s. dhe i tha se pabesimtarët e Mekës e kanë prishur marrëveshjen e paqës.
Muhamedi a.s. pregaditi një ushtri prej dhjetëmijë vetëve dhe u nis për të çliruar vendlindjen e tij, atdheun e tij prej idhujtarisë.

Kur ndëgjuan pabesimtarët e Mekës për këtë e dërguan prijesin e tyre Ebu Sufjanin te Muhamedi a.s. për me vazhdu marëveshjen e paqes. Ebu Sufjani shkoi te Ebu Bekri për të ndërmjetsu te Muhamedi a.s. por ai refuzoi. Pastaj shkoi te bija e tij Umi Habibe e cila ishte grua e Muhamedit a.s. të ndërmjetsojë por edhe ajo refuzoi kështu ai u kthye në Mekë pa arritjen e marveshjes për paqe.

Kur arriti Muhamedi a.s. në vendin “**Dhahran**” u ndal me ushtrinë e tij për të pushuar në shatore. Abasi, mixha i Muhamedit a.s. e shpallë se kush hynë në Qabe është i sigurtë. Kush hynë në shtëpinë e Ebu Sufjanit është i sigurtë. kush rrinë në shtëpinë e tij është i sigurtë.

Kështu Muhamedi a.s. çliroi Mekën me paqë dhe pa luftë sepse banorët e Mekës iu përmbajtën shpalljes së Muhamedit a.s Pastaj Muhamedi a.s. i pyeti: Çka mendoni si do të veproj me juve. Të gjithë iu përgjigjën: *Ti je fisnik vepro si të duash*. Atëher Muhamedi a.s. u tha: ***Shkoni nëpër shtëpitë e juaja të sigurtë, ju jeni të lirë.***

Zoti i Madhëruar e përshkruan këtë ngjarje kështu:

**“Kur të vjen ndihma e Zotit dhe Çlirimi, do ti shohësh njerëzit se si e pranojnë Islamin grupe-grupe. Lavdëroje, Madhëroje dhe falënderoje Zotin tënd. Kërko falje (prej Zotit tënd) Ai është falës”.**

**SURETUN NASR**

**BISMIL-LAHIRR-RRAHMANIRR-RRAHIM**

IDHA*A* XHA*AAA*E
NA**S**RULL-LLA*A*HI VELFET'**H**
VE **R**E EJTEN-NA*A*SE JED'**H**ULU*U*NE
FI*I* DI*I*NIL-LA*A*HI EFVA*A*XHA*A*
FE SEBBI**H** BI**H**AMDI
**R**ABBIKE VESTE**G**FIRH
IN-NEHU*U* KA*A*NE TEVVA*A*BA*A*.

PYETJE:

1. *Cili fis iu bashkua muslimanëve e cili fis iu bashkua pabesimtarëve?*
2. *Cilin fis e sulmuan pabesimtarët?*
3. *Kush e prishi marrëveshjen?*
4. *Me sa u shtarë u nis Muhamedi a.s. për ta çliruar vendlindjen?*
5. *A e pranoi Islamin Ebu Sufjani?*
6. *Çka shpalli Muhamedi a.s. para se ta çlirojë Mekën?*
7. *Si veproi Muhamedi a.s. me banorët e Mekës?*

# LUFTA E HUNEJNIT

Kur e çliroi Muhamedi a.s. Mekën të gjitha fiset e pranuan Islamin grupe-grupe, përpos disa fiseve të **Havazinit**. Fiset e Havazinit jo vetëm se nuk e pranuan Islamin por edhe u pregaditën për t'i luftuar të gjithë muslimanët. Në këtë kohë numri i muslimanëve ishte shumë i madh, ndërsa fiset e pabesimtarëve në numër ishin shumë pak. Kështu muslimanët e harruan mbështetjen dhe ndihmën e Zotit dhe thanë: sot fitorja është e jona se jemi ushtri e madhe dhe e fortë. Mirëpo kur u ndeshën në vendin "**Hunejn**" me pabesimtarët, hasën në rezistencë të fortë, filloi friga në zemrat e tyre, dhe e lëshuan frontin duke ikur metë katërtat. Kështu ata e kuptuan se fitorja nuk mvaret prej forcës dhe prej shumës së madhe por mvaret prej vendosshmërisë dhe mbështetjes në Allahun. Pastaj Muhamedi a.s. hypi mbi një shkëmb dhe i thirri të gjitha fiset një nga një dhe u tha që të kthehen në front. Fiset të gjitha e pranuan thirrjen e Muhamedit a.s dhe iu vërsulën pabesimtarëve e edhe pse e humbën betejën e parë e fituan luftën.

Këtë ngjarje e përshkruan edhe Kur'ani në Suretu Tevbe në ajetin 25-27 si vijon:

**"Vërtetë Allahu ju ka ndihmu në shumë vende dhe në shumë raste e po ashtu iu ka ndihmu në vendin Hunejn. (Në atë vend) ju u krenuat me shumën e madhe të juaj, mirëpo numri i madh nuk iu bëri aspak dobi juve pse (nga friga duke ikur) ju ngushtua aq shumë toka edhe pse është e gjërë, e ju pastaj ia kthyet shpinën frontit dhe ikët. Pastaj Allahu zbriti qetësi të i Dërguari i tij dhe të besimtarët (po ashtu) zbriti ushtri (të melaqeve) të cilën ju nuk e keni parë dhe i dënoi pabesimtarët. Kështu Zoti i ka ndëshku pabesimtarët, pastaj Zoti ia pranon pendimin kujt të donë Ai. Allahu është falës, i Mëshirshëm (për besimtarët gjithmonë)".**

Pyetje:

1. *Kur e çliroi Muhamedi a.s. Mekën, çka ndodhi me fiset arabe?*
2. *Fisi Havazin, për çka u pregadit?*
3. *A ishte numri i muslimanëve i vogël në këtë kohë?*
4. *Çka harruan muslimanët?*
5. *Çka ndodhi me muslimanët në vendin Hunejn?*
6. *Çka kuptuan muslimanët në betejën e Hunejnit?*
7. *Si veproi Muhamedi a.s. kur pa se muslimanët po largoheshin nga fronti?*
8. *Si e përshkruan Zoti i Madhëruar në Kur'an ngjarjen e Hunejnit?*

# HAXHI DHE LIGJERATA LAMTUMIRËSE

Muhamedi a.s. prej jetimit arriti të bëhej prijës i të gjitha fiseve arabe. Prej të vetmuarit arriti të bëhej më i dashuri i të gjithë njerëzve. Prej të varfërit arriti të bëhej kujdestar i të gjithëve. Me dëshirën e Allahut arriti ta sheh triumfin e punës së tij. Në vitin e dhjetë të hixhretit qëndroi në kodrën Arafat, ndërsa rreth tij ishin grumbulluar njëqindmijë muslimanë për të kryer së bashku haxhillëkun.

Në haxhillëkun e fundit Muhamedi a.s. mbajti një fjalim ku tha:

***“O njerëz. Kjo shtëpi është e shenjtë, Ky vendë është i shenjtë, edhe gjaku është i shenjtë. Kujdesuni mos lejoni gjakderdhje se gjakderdhja është e ndaluar.***

***O njerëz. unë jamë pejgamberi i fundit i Zotit, pas meje kurrë nuk do të ketë pejgamberë, prandaj:***

***falni namazin, agjinoni muajin e ramazanit, jepni zekatin dhe kryeni haxhillëkun, ndëgjoni dhe respektoni prijësat tuaj – ju garantoj xhenetin.***

Pasi e përfundoi ligjeratën zbriti ajeti Kur’anorë:

**“Sot ju plotësova fenë tuaj, ju plotësova juve të gjitha të mirat, Jam i kënaqur që fe për juve vendosa Islamin”.**

PYETJE:

1. *Sa muslimanë ishin tubuar rreth Muhamedit a.s në Arafat?*
2. *Trego ligjeratën e Muhamedit a.s. në Haxhin Lamtumirës?*
3. *Cili ajet i zbriti Muhamedit a.s?*

# POROSIA E FUNDIT DHE VDEKJA

Muhamedi a.s. i mbushi **63** vite. E kuptoi se jeta e tij kishte ardhur në përfundim prandaj muslimanëve u tha se po ua lë vetëm një porosi:

***“Mbajuni Kur’anit dhe hadithit, gjithmonë do të jeni ngadhnjimtarë dhe kurrë nuk do të humbni”.***

Pas kësaj porosie Muhamedi a.s. ndërroi jetë dhe shpirti i tij u ngrit në qiell te Zoti i Madhëruar. Kur u përhap lajmi se Muhamedi a.s. ka vdekë Omeri me tërbim doli në qytet dhe tha: Kush thotë se Muhamedi a.s. ka vdekë do të konfrontohet me mua, se Muhamedi a.s. do të kthehet në jetë prapë. Vërtetë ishin momente të vështira për të gjithë muslimanët, për në momentet më të vështira u paraqit Ebu Bekri i cili tha:

*O ju njerëz kush ka besu Muhamedin, ai ka vdekë, por kush beson në Allahun Ai është i gjallë dhe i përgjithmonshëm dhe nuk vdes kurrë.*

Pastaj lexoi ajetin e Kur’anit ku Zoti i Madhëruar thotë:

**“Muhamedi është vetëm pejgamber. Edhe para tij ka pasur pejgamber. Sikur të vdiste ai apo të vritej, a do të ktheheshit prap gjurmëve të juaja. Kush kthehet gjurmëve të veta nuk i bënë asgjë dëm Allahut, e Allahu i shpërblen mirënjohësit”.**

PYETJE:

1. *Sa vite ka jetuar Muhamedi a.s.?*
2. *Cila është porosia e fundit e Muhamedit a.s?*
3. *Trego fjalimin e Ebu Bekrit kur e kuptoi se Muhamedi a.s. ka ndërru jetë?*

# EDUKATA E MUHAMEDIT A.S.

Thotë Zoti i Madhëruar:

**LEKAD KANE LEKUM FII RESUULILAAHI USVETUN HASENEH**.

**”Ju në (Muhamedin a.s ) të dërguarin e Juaj keni shembullin më të mirë”.**

***Edukata e Muhamedit a.s ka qenë Kur’an.***

Kur është pyetur. Ajshja r.a. çfarë sjellje ka pasë Muhamedi a.s. në shtëpi është përgjigjur: ***Ka qenë njeriu më i buti, më fisniku, më burrërori, gjithmonë ishte i disponuar dhe buzëqeshte, Muhamedi a.s. kurrë nuk ka mallkuar***,

***Muhamedi a.s. gjithmonë ka qenë bëmirës, ndërsa në ramazan kur i vinte xhibrili shkëlqente me punët e mira të tij, këndonte Kur’anin dhe drita e tij shëndrinte prej fytyrës së tij,***

***Muhamedi a.s. kurrë nuk ka ofenduar, kurr nuk ka cenuar tjerët dhe kurrë nuk ka shajtur, Muhamedi a.s. kur fliste, fliste qartë dhe me kujdesë dhe ishte i kuptuar për ndëgjuesin,***

***Muhamedi a.s. kishte zërin e bukur dhe këndonte Kur’an për mrekulli,***

***Muhamedi a.s. ka qenë shumë i durueshëm,***

***Rrugës Muhamedi a.s. nuk shpejtonte shumë por edhe nuk ngadalsohej, Kur ecte Muhamedi a.s. dielli shëndriste prej fytyrës së tij,***

***Muhamedi a.s. nuk hante bukë mbështetur për diçka,***

***Kur ishte i uritur Muhamedi a.s. e përkujtonte Zotin, ndërsa kur ushqehej e falënderonte Zotin,***

***Nuk ngopej shumë Muhamedi a.s. dhe thonte: Një pjesë e barkut për ushqim, një pjesë për ujë, ndërsa pjesa e tretë për frymëmarrje të lehtë dhe të qetë,***

***Muhamedi a.s. ushqehej me dorën e djathtë, pinte me dorën e djathtë dhe kur pinte ujë pinte me tri herë dhe me ndërprerje,***

***Muhamedi a.s. e pëlqente të djathtën në të gjitha veprimet, si në pastrime në veshmbathje,***

***Muhamedi a.s. pëlqente ëmbëlsirën, qumshtin, hurmet dhe mjaltin,***

***Muhamedi a.s. ka qenë modest, vizitonte të sëmurët, ulej dhe bisedonte me të varfërit, i ndihmonte nevojtarit, e gëzonte të piklluarin, Muhamedi a.s. mahitej, mirëpo mahija e tij gjithmonë ka qenë realitet, pa rrena dhe pa ofendime.***

# LETËR NJOFTIM

| | |
|---|---|
| EMRI | Muhamed Bin Abdullah |
| EMRI I BABËS | Abdullah Bin Abdul Mutalib |
| EMRI I GJYSHIT | Abdul Mutalib Abdul Menafe |
| MBIEMRI | EMINË, Besnik i drejtë |
| EMRI I NANËS | Emine Bint Vehebi |
| EMRI I NANËS NGA QUMSHTI | Halimete Seadije |
| DATA E LINDJES | 20.04.571sipas Isa. a.s.-12 Rebiul Evel |
| VENDI I LINDJES | Mekë |
| FEJA (RELIGJIONI) | I pari musliman |
| PROFESIONI | Pejgamber dhe i dërguar i Zotit |
| VENDI I PUNËS | Mekë dhe në periferi të saj |
| VEND BANIMI | Lagja Beni Hashim, Meka dhe pastaj mërgimi ne Medine |
| NACIONALITETI | Arab me gjuhë të kulluar arabe |
| GRUPI I GJAKUT | N.V.R prej Allahut |
| DATA E DHËNIES | 611 sipas Isa a.s. |
| NUMRI I REGJISTRIT | 25. |

**Vula e pejgamberëve**
**(numri i pejgamberëve 24)**

## PËRMBAJTJA: